ɪINER MARIA RILKE

# ELEGJI DUINASE



RILINDJA
Redaksia e botimeve
Prishtinë
1981

Titulli i origjinalit

RAINER MARIA RILKE

DUINESER ELEGIEN

Suhrkamp Verlag 1975





Kopertinën e punoi

*Rexhep Ferri*

## ELEGJIA E PARË

Sikur të thërrisja, kush do të më dëgjonte pra nga radhët
e engjujve? edhe po ta zëmë se njëri sish
do të më merrte befas në zemër: do të mbaroja
nga të qenët
e tij ca më i fortë. Se e bukura nuk është tjetër
përveç fillim i së tmerrshmes, të cilin mezi e durojmë,
ndaj e adhurojmë ashtu, sepse ajo përbuz parrëmbimthi
për të na shkatërruar. Çdo engjull është i tmerrshëm.
Dhe kështu mbaj veten dhe përpij thirrjen joshëse
të dënesave të errëta. Ah, kush pra
mund të na hyjë në punë? Engjuj jo, njerëz jo,
edhe kafshët e zgjuara e pikasin tashmë
që ne s'jemi shumë të sigurt tek shtëpia
në botën e shpjeguar. Na mbetet ndoshta
ndonjë dru në shpatin, sa ta shohim
sërish çdo ditë; na mbetet rruga e së djeshmes
dhe besnikëria e llastuar e një shprehie,
së cilës i pëlqeu tek ne dhe kështu na mbeti e s'na la.
O dhe nata, nata, kur era plot hapësirë kozmike
na pret në fytyrë, së cilës si të mos i ketë mbetur
ajo zhuritja,
që zhgënjen butësisht, e cila zemrës vetmitare
rëndë ka për t'i ardhur. A është më e lehtë për dashnorët?
Ah, ata vetëm fshihen me njëri-tjetrin nga fati i vet.

S'e di ti *ende?* Flake nga krahët zbrazësirën
në hapësirat tej që i marrim frymë; ndoshta zogjtë
do ta ndiejnë me fluturimin ca më të thellë ajrin e shtrirë.

Po, pranverave u lypseshe. Ta besonin disa
yje se i ndieje. Ngrihej
një dallgë këtej në të kaluarën ose
tek kaloje pranë dritares së hapur,
derdhej një violinë. Tërë kjo ishte porosi.
Por a i bëja ballë dot? A nuk ishe gjithmonë
i hutuar nga pritja, sikur gjithçka të parathoshin
një të dashur? (Ku do ta fshehësh,
meqë tek ti mendimet e mëdha të huaja
shkojnë e vijnë dhe shpesh mbesin natën.)
Po nëse ke mall, këndo dashnorët; aspak
e pavdekshme s'është ndjenja e tyre e famshme.
Ata që ua ke pothuaj zili, të braktisur, të cilët
të dukeshin shumë më të fortë për dashuri sesa
të prehurit. Fillo
sërish gjithmonë lartësimin kurrë të arritshëm;
mendo: trimi mbahet, rënia ishte për të
madje vetëm një pretekst për të qenë: lindja e tij e fundit.
Por dashnorët i rimerr në gjirin e vet natyra e shterur,
si të mos i kishte dy herë forcat
për ta bërë këtë. Se a ke menduar mjaft
për Gaspara Stampën, që një vajzë,
së cilës i iku nga dora dashnori, nga shembulli i lartë
i këtyre dashnorëve, ndien: si të jem si ata?
A nuk duhet më në fund të na bëhen frytdhënëse
këto dhembje
nga më të vjetrat? A nuk është koha që duke dashuruar
të lirohemi nga dashnori dhe duke u dridhur
ta përballojmë:
si lë shigjeta kordën, kruspull e përqëndruar në hedhje,
për të qenë *më shumë* sesa që është. Se të ndalë s'ka askund.

Zëra, zëra. Dëgjo zemra ime, si dëgjonin rëndom
vetëm të shenjtërit: sa që thirrja bubulluese
i ngrinte nga toka; veçse ata rrinin në gjunj,
të pafuqishëm, edhe më tutje dhe nuk e vërenin:
*Ashtu* i dëgjonin. Jo, kurrsesi ta durosh
zërin e *zotit*. Por dëgjo atë që kalon,
lajmin e papushim, i cili krijohet nga qetësia.
Fëshfërin tash nga ata të vdekurit të rinj kah ti.
Kudo që shkelje, a nuk të fliste në kisha
në Romë dhe Napoli qetësisht fati i tyre?
Ose të dilte përpara i lartë një mbishkrim
si tani së fundi pllaka në Santa Maria Formoza.
Ç'duan nga unë? ngadalë unë duhet të heq
të padrejtësisë dukje, e cila pengon paksa
lëvizje të kulluar shpirtërash të tyre.

Vërtet për t'u çuditur, toka të mos banohet më,
zakone mezi të mësuara të mos udhtrohen më,
trëndafilave, edhe gjërave të tjera veçanërisht premtuese,
të mos u jepet rëndësi e një së ardhmeje njerëzore;
ajo që ishte në duar pambarimisht të druajtura,
të mos jetë më, madje edhe vetë emrin e vet
ta lësh si një lodër të thyer.
E çuditshme, dëshirën të mos e dëshirosh më. E çuditshme,
të gjitha ato që kishin të bënin mes vete, të shihen
të lëkunden
aq shpenguar në hapësirë. Edhe vdekësia
është e mundimshme
dhe plot kompensim, që të ndihet dalëngadalë
pak përjetësi. — Por çdokush i gjallë
bën gabimin duke dalluar tepër shumë.
Ka engjuj (thonë) që nuk ditkan shpesh se a baresin
nën të gjallë apo nën të vdekur. Rryma e përjetshme
rrëmben nëpër të dy sferat të gjitha moshat
gjithmonë me vete dhe i mbyt në të dyjat.

Fundja, ne nuk u duhemi më, atyre që u larguan herët,
njeriu çmësohet lehtë nga tokësorja, si lihet butësisht
kraharori i nënës. Veçse ne, që na duhen të fshehta
aq të mëdha, që nga hidhërimi na fanitet përpara

befas aq shpesh përparim i bekuar —: a *do të mund*
të jemi pa to?
A është e kotë gojëdhëna se njëherë në gjamën e Linosit
muzika pati e para guximin ta thyente shtangimin e thatë;
që vetëm në hapësirën e trembur, të cilën e la papritur
përgjithmonë
një djalosh pothuaj i perëndishëm, zbrazësia hyri
me atë dridhje, e cila tash na rrëmben, na ngushëllon
dhe na ndihmon.

## ELEGJIA E DYTË

Çdo engjull është i tmerrshëm. Vaj për mua pra
që këndoj për juve, zogj gati vdekjeprurës të shpirtit,
zogj që ju njoh. Ku vanë ditët e Tobias,
kur një nga më të përndriturit qëndronte në derën
e thjeshtë të shtëpisë,
i veshur si për rrugë, tashmë aspak i frikshëm;
(djalosh djaloshit, si vidhte me sy jashtë kureshtar).
Sikur të bënte tash kryeengjulli, i rrezikshmi, që pas yjeve
vetëm një hap më poshtë dhe këteja: me vërtik
do të na vriste zemra jonë. Cilët jeni ju?

Fatlumë të hershëm, ju të përkëdhelurit e krijimit,
vargmale, kreshta agu mëngjesor
të tërë krijimit — sytha të yllit të lulëzuar,
nyja të dritës, rrugina, shkalla, frone,
hapësira esence, mburoja lumturie, trazira
ndjenje të çuar peshë stuhi dhe papritur, veçan,
*pasqyra:* të cilat bukurinë vetiake të rrjedhur
e thithin prapa në fytyrën vetiake.

Sepse kur ndiejmë, tretemi; ah, ne
që derisa marrim frymë, humbasim veten; nga afshi në afsh
biem erë më të dobët. Ja ku na thotë ndoshta njëri:
po, ti më hyn në gjak, kjo dhomë, pranvera
mbushet me ty. . . Ç'e do, ai nuk mund të na mbajë,
zhdukemi në të dhe rreth tij. Po ata që janë të bukur,

o, kush do t'i mbajë? Pareshtur ndehet dhe tretet pamja
në fytyrën e tyre. Si vesa nga bari i mëngjesit
ngrihet nga ne, si afshi
nga gjella e nxehtë. O buzëqeshje, kah tretesh?
O vështrim lart:
dallgë e re, e ngrohtë, që ikën, e zemrës — ;
mjerë unë: prapëseprapë ne *jemi* ata. A ka shijen tonë
hapësira kozmike, në të cilën tretemi? A zënë engjujt
vërtet vetëm vetësinë të dalë nga ata,
apo ndonjëherë, si në lajthitje, pak
qenie tonë që gjendet aty? A jemi të përzier
në tiparet e tyre vetëm aq sa vagëllia në fytyrat
e shtatzënave? Në shakullinë e kthimit
në vete ata nuk e vërejnë. (Duhej ta vërenin.)

Sikur ta dinin dashnorët do të kishin mundur të ligjëronin
mrekullisht në ajrin e natës. Se duket sikur që të gjithë ne
na mbulon. Shih, drunjtë *jetojnë;* shtëpitë,
në të cilat banojmë, qëndrojnë ende. Ne vetëm
hiqemi pranë të gjithave si një këmbim ajri e drite.
Dhe të gjitha janë të njëzëshme për të na kaluar në heshtje,
përgjysmë
si trup ndoshta dhe përgjysmë si shpresë që s'thuhet dot.

Juve, dashnorë, të zhytur në kënaqësi të njëri-tjetrit,
ju pyes për ne. Ju përqafoheni. A keni prova?
Shikoni, mua më ndodh ta ndiejnë duart e mia
njëra-tjetrën ose fytyra ime
e brejtur të kursehet në to. Kjo gjë më ushqen pakëz
ndjenjë. Po kush do të guxonte andaj *për të qenë?*
Veçse ju, ju që rriteni në mahnitje
të tjetrit, derisa i mposhtur
t'ju përgjërojë ai: mjaft *më* — ; ju që nën duar
bëheni më të begatë si vitet me rrush;
ju që ndonjëherë mbaroni vetëm e vetëm ngaqë tjetri
mbisundon fare: juve ju pyes për ne. E di,
ju preheni aq lumtërisht, sepse përkëdhelia të mban,
sepse nuk zhduket vendi, të cilin ju, të dashur,

e mbuloni; sepse në këtë ju nuk ndieni
zgjatjen e kulluar. Pothuaj kështu i premtoi vetes amshim
të përqafimit. Prapëseprapë, në i qëndroni
frikës së vështrimeve të para dhe mallit në dritare,
edhe daljes së parë në shëtitje së bashku, *një* herë
në kopsht:
dashnorë, a *jeni* pastaj ende të tillë? Kur i vini njëri-tjetrit
tek goja edhe filloni — : pije pas pijes:
o si i ikën atëherë çuditërisht aktit pirësi.

A nuk ju ka habitur kujdesi i lëvizjeve njerëzore
në stelat antike? a nuk ishin vënë aq lehtë
dashuria dhe ndarja mbi supe, si të ishin bërë
nga ndonjë lëndë e ndryshme nga jona? Kujtoni duart,
si prehen pa shtypur gjë, sido që në torzotë rri fuqia.
Këta të vetësunduar e dinin: derisa të jemi,
*kjo* është jona, që të prekemi *kështu;* më fort
mbështeten zotat mbi ne. Por kjo është punë e perëndive.

Ku ta gjejmë edhe ne një njerëzi të kulluar, të përvuajtur,
të ngushtë, një rrip toke pjellore
mes lumi e shkëmbi. Se zemra jonë na tejkalon
ende si ata. Dhe nuk mund ta ndjekim
më me sy në tablo që e zbusin, as në
trupa hyjnorë, në të cilët ajo, më e madhe, bie.

## ELEGJIA E TRETË

Një gjë është të këndosh dashnoren. Një gjë fare tjetër, vaj,
atë zotin e fshehur fajtor të lumit të gjakut.
Së largu njeh ajo atë, djaloshin e vet, se ç'di ai
për zotin e kënaqësive, i cili shpesh nga vetmitari,
para se ta lehtësonte vajza, shpesh edhe po të mos ishte ajo,
ah, nga i cili shpërthente e panjohshmja, kokën hyjnore
e ngrinte dhe thirrte natën për rebelim të pafund.
O Neptun i gjakut, o tredhembëshi i tij i tmerrshëm.
O era e errët e kraharorit të tij nga guaskë e përdredhur.
Dëgjo, si bëhet lugajë dhe zgavrohet nata. Ju yje,
a nuk vjen nga ju zjarri i dashnorit për fytyrën
e dashnores së vet? A nuk e ka ai nga yllësia e kulluar
pasqyrimin e kulluar në fytyrën e saj të kulluar?

Nuk ia ke tendosur ti atij, as nëna e vet, vaj,
harqet e vetullave ashtu për pritje.
Jo pranë teje, vajzë që e ndieje, jo pranë teje
u ul buza e tij për shprehje më të frytshme.
Vërtet mendon, dalja jote e lehtë
ta ketë tronditur ashtu, ti që baret si erë mëngjesi?
Vërtet ia trembe zemrën; por tmerre më të vjetra
e pllakosën në ndeshjen që tund.
Thirre... nuk e tund plotësisht nga shoqërimi i errët.
Sigurisht se ai *do*, ai buron; i lehtësuar mësohet
me zemrën tënde fshehurake dhe e pranon e ia fillon vetes.
Por a ia filloi vetes ndonjëherë?

Nënë, *ti* e bëre të vogël, ishte ti ajo që e ngjize;
për ty ai ishte i ri, ti përkulje mbi sytë
e rinj botën mirëdashëse dhe e ruaje nga e huaja.
Ku janë, ah, vitet, kur vetëm
me siluetën vagëlluese i zije kaos gëlues?
I fshihje kështu shumë gjëra; dhomën plot natë dhe dyshim
e bëje të patëkeq, nga zemra jote plot mbrojtje
shtije hapësirë njerëzore në hapësirën e tij plot natë.
Jo në terr, jo, në të qenët tënd ca më të afërt
vije kandilin e natës dhe ai dukej si të ishte nga miqësia.
Askund një fëshfërimë që s'do ta sqaroje buzëqeshur,
sikur e dije qëkur se *kur* sillet ashtu dyshemeja...
Ndërsa ai përgjonte dhe lehtësohej. Aq shumë mund
të bënte
ngritja jote e ëmbël; që pas dollapit dilte
fati i tij, i lartë, me mantel, derisa në palat e perdeve
pasqyrohej e ardhmja e tij e trazuar që tundej lehtë.

Edhe ai vetë, tek shtrihej, i lehtësuar, nën
qëpallat e përgjumshme të vegimit tënd të lehtë
duke shtënë ëmbëlsi në paragjumin e lutur —:
*dukej* një i ruajtur... Veçse *brenda:* kush ndalonte,
kush pengonte brenda në të baticat e prejardhjes?
Ah, aty s'kishte kujdes tek flerësi: duke fjetur,
por duke parë ëndërr, në ethe: si binte ai.
Ai, i riu, i drojturi, si ishte ngatërruar,
me kacavjerrëse largvajtëse të ngjarjeve të brendshme
ishte gërshetuar tashmë në lajle, në bimësi mbytëse,
në forma
shtazërisht të harlisura. Si jepej ai. Dashuronte.
Donte brendinë e vet, egërsinë e vet të brendshme,
këtë pyll të virgjër në të, në rrëpirësinë e shurdhër
të të cilit
qëndronte e gjelbër si drita e zemra e tij. Dashuronte.
E braktiste, dilte
jashtë rrënjëve të veta në zanafillën e fuqishme,
ku ishte jetuar tashme lindja e tij e vogël. Duke dashuruar
zbriste në gjakun ca më të moçëm, në grykat,

ku rrinte tmerri, ende i ngopur nga etërit. Dhe çdo
tmerr e njihte atë, ia shkelte syrin, sikur e dinte.
Po, llahtari buzëqeshte... Rrallë ka buzhqeshur
kaq ëmbëlsisht, nënë. Sikur
nuk ia kishte ënda kur i buzëqeshnin. *Para* teje
ia kishte ënda, se derisa e mbaje
ishte i shpërbërë në ujë, i cili e bën të lehtë atë
që përftohet.

Shiko, ne nuk dashurojmë si lulet, vetëm
të një vjeti; kur dashurojmë, na hipën
lëng i paparë ndër krahë. O vajzë,
*kjo gjë:* ato që dashuronim *në* ne, jo një gjë, një gjë
të ardhshme, veçse
ato pa kufi që ziejnë; jo vetëm një fëmijë,
veçse etërit, që prehen në tabanin tonë
si copa bjeshke; veçse shtrati i thatë i lumit
i nënave të dikurshme —; veçse tërë
peizazhi i parë nën prapësinë
e vrenjtur ose të kulluar —: *këto* të paraprinë, vajzë.

E ti vetë, ç'di ti —, ti joshje
të kaluarën për t'u ringjallur tek dashnori. Ç'ndjenja
shpërthenin nga qenie të perënduara. Ç'femra
të urrenin aty. Ç'meshkuj të ngrysur
bëre të zgjoheshin në dej të djaloshit? Fëmijë të ndjerë
donin tek ti... O ngadalë, ngadalë,
bëj diçka të dashur para tij, një punë të besuar dite,
— sille
afër kopshtit, hiqja peshën
e natës.....
Mbaje......

## ELEGJIA E KATËRT

O drunj të jetës, o kur do të hyni në dimër?
Ne nuk jemi të një mendjeje. Nuk jemi të kuptueshëm
si shpendët shtegtarë. Të vjetëruar dhe vonë,
ndeshemi kështu papritur me erëra
dhe biem në pellg indiferent.
Për lulëzimin dhe fishkjen jemi të vetëdijshëm
në të njëjtën kohë.
Ndërsa dikund luanë baresin dhe nuk njohin,
derisa janë madhështorë, kurrfarë pafuqie.

Kurse ne, kur mendojmë vetëm një gjë, të tërë,
ndiejmë tashmë begatinë e tjetrit. Armiqësia
është puna e parë për ne. A nuk hiqen dashnorët
përherë anëve, nga njëra tek tjetra,
ata që betoheshin për hapësira, gjueti dhe atdhe.
Ja ku gatitet atje
për vizatim çasti një sfond së kundërte, vështirë
për ta parë ne, sepse me ne
është shumë qartë. Ne nuk njohim konturat
e ndijimit: vetëm ç'i jep formë së jashtmi.
Kush nuk qëndroi pa drithtim para perdes
së zemrës së vet?
Ajo u ngrit: skenari ishte lamtumirë.
Është e lehtë për t'u kuptuar. I njohuri kopsht
që tundej lehtë: vetëm atëherë erdhi kërcimtari.

Jo *ky*. Mjaft! Sado lehtë që ta bëjë këtë,
ai është i ndërruar dhe bëhet një qytetar
dhe ecën nëpër kuzhinën e vet e në banesë.
Unë nuk i dua këto maska të gjysmëmbushura;
më me dëshirë një kukull. Ajo është plot. Dua
të duroj lëkurën e saj të mbushur edhe telin edhe
fytyrën e saj nga dukja. Ja ku jam, para saj.
Edhe sikur të fiken llambat, edhe
po të më thuhet: Mjaft më —, qoftë edhe nga skena
zbrazëtira të vijë me rrymë të përhime ajri,
edhe sikur nga të parët e mi të qetë asnjë
të mos rrijë më aty me mua, asnjë femër, madje
as djali më syrin e vëngër ziosh:
Megjithëkëtë unë mbes. Ka gjithmonë soditje.

A nuk kam të drejtë? Ti që për hir tim
provove aq hidhur jetën, duke provuar timen, baba,
shpërthimin e parë të turbullt të detyrimit tim,
derisa rritesha, duke provuar prapë e prapë,
dhe, i zënë me përshtypjen e së ardhshmes aq,
të hidhur, duke hetuar vështrimin tim mjegulluar, —
ti, im atë, që kur je i vdekur, shpesh
në shpresën time, brenda në mua, ke frikë,
edhe indiferencë, si i kanë të vdekurit, mbretëri
indiference lë për pakëz fat tim,
a nuk kam të drejtë? Thuani dhe ju, a nuk kam të drejtë,
ju që më deshët për atë fillim të vogël
dashurie për juve, të cilit i shmangesha gjithmonë,
sepse hapësira në fytyrën tuaj,
derisa e dashuroja, më shndërrohej në hapësirë kozmike,
në të cilën ju nuk ishit më...: kur e kam për qejf,
të pres para teatrit të kukullave, jo,
për të shikuar aq më plotësisht atje, që soditja ime
të vihet në fund si kundërpeshë, atje një engjull
duhet të shfaqet si aktor, i cili të ngrejë lart kukullat.
Engjull dhe kukull: vetëm tani ka shfaqje.
Pastaj bëhen kot ato që i ndajmë
gjithmonë, në të cilat gjëllijmë. Vetëm

pastaj nga stinat tona do të lindë rrethi
i tërë shpërndërrimit. Mbi ne matanë
luan pastaj engjulli: Shih, vdektarët,
a nuk e marrin me mend se ç'pretekst
i plotë janë gjithë këto që bëjmë këtu. Të gjitha
janë tjetërgjë. O orë të fëmijërisë,
kur pas trajtave kishte më shumë se
vetëm të kaluar dhe para nesh nuk ishte e ardhmja.
Rriteshim lirisht dhe nguteshim ndonjëherë
për t'u bërë të mëdhenj shpejt, deri diku
për hir të atyre që s'kishin asgjë më, përveç që ishin
të mëdhenj.
Megjithatë, në ecjen tonë
ishim të mbushur me përhershmëri
dhe qëndronim aty në meshapësirë në mes të botës
dhe lodrës,
tek një vend, i cili që nga fillimi
ishte themeluar për një ndodhje të kulluar.

Kush tregon një fëmijë, ashtu si qëndron? Kush e vë
në yllësi dhe t'ia japë në duar
masën e largësisë? Kush bën vdekjen e fëmijës
nga buka e hirtë që fortësohet, — ose e vë
në gojën e rrumbullakët, ashtu si farën
e një molle të bukur?... Është lehtë
për të njohur vrasës. Por: vdekjen,
tërë vdekjen, që *para* jetës aq
butësisht ta kesh në vete dhe të mos zemërohesh,
është e papërshkrueshme.

## ELEGJIA E PESTË

*Kushtuar zonjës Herta Kënig*

Po kush *janë* ata, më thuaj, pasagjerët, këta pak
më të nxituar se vetë ne, të cilët me ngut që herët
i shtrydh, për hir të *kujt*, të *kujt*,
një vullnet kurrë i plotësuar? Se ç'i shtrydh,
i bën kruspull, i përdredh edhe i tund,
i spraps dhe i zë prapë; si nga ajër
i vajosur, ca më i lëmuar, zbresin
në qilimin e brejtur, ca më i hollë
nga hedhja e tyre përherë përpjetë, në këtë qilim
të humbur në gjithësi.
I ndehur si një llapë, sikur qielli
i lagjes së jashtme ta kishte plagosur atje tokën.
Dhe posa që atje,
ballëlartë, të tregohet: shkronja e madhe
e fillimit e ndodhjes aty..., tashmë gjithashtu burrat
më të fortë i përdredh sërish, për shaka, rrëmbimi
që gjithmonë vjen, si Augusti i Fuqishëm pranë tavolinës
një pjatë të kallajisur.

E rreth këtij
mesi ah, tëndafili i soditjes:
lulëzon dhe zhvishet. Rreth këtij
havani vule, të goditur
nga pjalmi i vet, frut fiktiv

i pakënaqësisë përsëri të fekonduar, për të cilin
nuk dinin kurrë, — i pakënaqësisë që fiktivisht
qesh lehtë, shndritshëm me sipërfaqen më të hollë.
Pastaj: plaku i fishkur, i rrudhur,
i vjetri, i cili vetëm edhe rrapëllon,
kruspull në lëkurën e vet vigane, e cila sikur
të kishte përmbajtur më parë *dy* burra, sikur njëri
u prehka tashmë në varrezë, tjetri mbijetuaka,
i shurdhër dhe ndonjëherë pak
i ngatërruar, në lëkurën të mbetur e ve.

Por i riu, burri, si të ishte biri i një zverku
dhe i një murgeshe: i ngjeshur dhe i fortë tërë
muskuj dhe thjeshtësi.

Oh ju,
të cilët një këngë, kur ishte ende e vogël,
ju mori njëherë si lodër, në një nga
shërimet e veta...

Ti që nga goditja,
që e njohin vetëm fruta, i papjekur,
shkëputesh çdo ditë njëqind herë nga trungu i lëvizjes
bashkarisht të ngritur (i cili, më shpejt se uji, në pak
minuta ka pranverë, verë dhe vjeshtë) —
shkëputesh dhe përplasesh për varri:
ndonjëherë, në gjysmë pushimi, një fytyrë
e dashur do të të dalë matanë kah nëna jote
me ëmbëlsi të rrallë; por tek trupi yt, i tretur
dërrasë, humbet fytyra
e druajtur posa e provuar... Dhe sërish
burri duartroket për vërsulje dhe, para se
të të bëhet më e qartë një dhembje ndonjëherë
afër zemrës që rend
vazhdimisht trokthi, djegia e tabanëve del
përpara tij, prejardhjes së tij, me disa lot

truporë të shpërthyer shpejt në sytë e tu.
Megjithëkëtë, verbërisht,
të qeshurit...

Engjull! o merre, këpute, barin mjekues me lule të vogla.
Gjeje një vazo, ruaje! Vëre nën ato gëzime, për ne *ende*
të pamundshme; në urnë të këndshme
lartësoje me mbishkrim të lulëzuar plot vrull:
„*Subrisio Saltat*".

Pastaj ti, e këndshmja,
ti, e mbetura shurdhër
nga gëzimet më tërheqëse. Mbase thekat
e tua janë të lumtura për ty —,
ose mbi gjinj
të rinj të fortë mëndafshi i gjelbër metalik
e ndien veten pambarimisht të llastuar dhe nga asgjë
të privuar.

Ti,
përherë ndryshe në të gjitha peshoret e lëkundshme
të drejtpeshimit
frut i nxjerrë tregu i indiferencës,
botërisht nën supet.

Ku, o *ku* është vendi — unë e mbaj në zemër —,
ku nuk *mundnin* aspak, shkëputeshin ende
nga njëri-tjetri, si kafshë që i hipin njëra-tjetrës,
nuk ndërzehen; —
ku peshat janë ende të rënda;
ku ende nga bastunë të vetët
më kot të vërtitur koloviten
pjatat...

Dhe papritur në këtë Kurrkund të mundimshëm, papritur
qetësia që s'thuhet dot, ku e paka e kulluar
shndërrohet sa s'kuptohet—, hidhet
në atë mbushullimin e zbrazët.
Ku llogaria e shumë vendeve
zgjidhet pa shifra.

Shesh, o shesh Parisi, skenë e pafund,
ku ajo modistja, *Madame Lamort*,
rrugët e trazuara të tokës, shirite të pafund,
i mpleks edhe i mbledh dhe në to gjen
fjongo, tegele të rrudhosura, lule, kokarda, fruta të rinj
artificialë — të gjiha
lyer rrejshëm — për kapelat
dimërore të lira të fatit.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Engjull! Sikur të ishte një vend, të cilin ne nuk e dimë,
dhe atje,
mbi qilim që s'thuhet dot, të tregonin dashnorët,
të cilët këtu
nuk arrijnë kurrë në këtë mundësi, figurat e veta
të guximshme të larta të zjarrit të zemrës,
kullat e veta të kënaqësisë, shkallët
e veta qëkur të mbështetura, ku s'kishte kurrë truall,
vetëm për vetveten, duke u dridhur, — dhe sikur
*të mundnin kështu,*
para shikuesvet përreth, të vdekur të panumërt të pazë:
A do t'i hidhnin atëherë monedhat e veta
të fundit përherë
të kursyera, përherë të fshehura, që nuk i njohim, përjetë
të vlefshme të fatit para çiftit
më në fund vërtet buzëqeshës mbi qilim
të qetësuar?

## ELEGJIA E GJASHTË

O fik, qëkur është për mua e rëndësishme,
si kapërcen ti pothuaj fare lulen
dhe rras pa mburrje brenda në frutin
herët të vendosur të fshehtën tënde të kulluar.
Si curril fontane ngasin degët tua të përkulura
poshtë e lart lëngun: e ai nga gjumi, pothuaj
pa u përmendur, hidhet në lumturinë e rezultatit të vet
më të ëmbël
Shiko: si zoti në mjelmë.
..... Ne, ndërkaq, ndalemi,
ah, ne na sjell lavdi të lulëzojmë dhe në brendësinë
e vonuar
të frutit tonë të fundit hyjmë të tradhtuar.
Pakkujt i hipën aq fort vërshima e veprimit,
që të presin dhe të digjen në begatinë e zemrës,
kur tundimi për lulëzim si ajër i ëmbël nate
ua prek atyre rininë e gojës, kapakët e syve:
mbase trimave dhe të caktuarve për përtej herët,
të cilëve vdekja kopshtar ua shtrembëron ndryshe dejtë.
Këta sulen atje: i prijnë
buzëqeshjes vetiake, siç i paraprin mbretit fitimtar
çifti i kuajve në figurat e ëmbla reliev të Karnakut.

Çuditërisht afër vdektarëve rinorë është megjithatë trimi.
Kohëzgjatje
nuk e prek atë. Dalja e tij është të qenë; përherë
hiqet në yllësinë e ndryshuar

të rrezikut të vet të vazhdueshëm. Atje pakkush
do ta gjente. Por
fati që na kalon errët në heshtje, papritur i rrëmbyer,
e këndon brenda në stuhinë e botës së tij zhurmëruese.
Megjithatë unë nuk dëgjoj askënd si *atë*. Përnjëherësh
me përshkon
me ajrin që hyn zëri i tij errësuar.
Pastaj, si do të fshihesha me dëshirë nga malli: O të isha,
të isha një djalë, të mund të bëhesha prapë dhe të rrija
mbështetur në duar të ardhshme dhe të lexoja
për Samsonin,
si nëna e vet njëherë nuk lindi asgjë, pastaj plot.

A nuk ishte ai tashmë trim në ty, o nënë, a nuk filloi
që atje, në ty, zgjedhja e tij sundimtare?
Mijëra zienin në gji dhe donin të ishin *ai*,
por shiko: ai kapte dhe linte —, zgjidhte dhe mundte.
E kur shkatërronte shtylla, ndodhte kështu meqë
ai shpërtheu
nga bota e trupit tënd në botën ca më të ngushtë,
ku zgjidhte dhe
mundte ai më tej. O nëna të trimave, o prejardhje
lumenjsh të rrëmbyer! Ju gryka, në të cilat
vajzat hidheshin lart nga rrethi i zemrës,
duke rënkuar, tash e tutje fli birit.
Se derisa sulej trimi nëpër vende të dashurisë,
secili e ngrinte, secila rrahje zemre që mendonte për të;
i kthyer tashmë, ai qëndronte në fund të buzëqeshjes,
tjetër.

## ELEGJIA E SHTATË

Jo më lutje, jo lutje, zë i mbirë,
mos qoftë më natyra e britmës sate; sido që ti do të klithje
kulluar si zogu,
kur e ngre stina, që ngjitet, pothuaj duke harruar
që ai qenka një kafshë e stërkequr dhe jo vetëm një zemër
e vetme,
të cilën e hedh një kthjelltësi, në qiejt e përzemërt.
Si ai, ashtu
ti do të luteshe ndoshta, asgjëmangu-, që, ende
e padukshme,
të kuptonte mikja, e qeta, në të cilën një përgjigje
ngadalë zgjohet dhe vaket nga dëgjimi-,
nga ndjenja jote për fora, dhemshuria e përcëlluar.

O sikur ta kuptonte edhe pranvera-, aty s'ka vend,
që nuk bart zërin e shpalljes. Më parë atë tingullin
e lartë të vogël pyetës, atë, me qetësi gjithnjë më të thellë,
e rrethon larg e larg me heshtje një ditë e kulluar
mirатuese.
Pastaj shkallinat lart, shkallina të thirrjes lart,
deri në tempullin
e ëndërruar të së ardhshmes —; pastaj cërcërimin, fontanë,
e cila çurgut gufues i jep që më parë rënien
në lojën shpresëlënëse... Ndërsa para vetes, verën.

Jo vetëm të gjitha mëngjeset e verës —, jo vetëm
si ndërrojnë në ditë dhe rrëzëllijnë para fillimit.

Jo vetëm ditët, të cilat janë të ëmbla rreth luleve,
ndërsa lart,
rreth drunjve me trajta, të forta dhe vigane.
Jo vetëm përkora e këtyre forcave të liruara,
jo vetëm rrugët, jo vetëm livadhet mbrëmjeherë,
jo vetëm kthjelltësia që merr frymë, pas stuhie të vonë,
jo vetëm gjumi që afrohet dhe një hamendje, në mbrëmje...
veçse netët! Veçse netët, të verës,
të larta, veçse yjet, yjet e tokës.
O të jesh njëherë i vdekur dhe t'i dish të pafund, të gjitha
të gjitha yjet: se si, si, si të harrohen ato!

Shiko, atëherë unë do të thërrisja dashnoren.
Por vetëm ajo nuk
do të vinte... Do të ngriheshin e do të vinin nga varre
të ronitura
vajza dhe do të qëndronin... Se, si t'i vë kufi,
si, thirrjes së bërë? Të përmbyturit kërkojnë
ende tokë. — Ju, fëmijë, një send
i këtushëm dikur i zënë do të vlente për shumëkë.
Mos besoni, të jetë fat gjë më shumë se dendësia
e fëmijërisë;
sa shpesh kaluat dashnorin, duke dihatur,
duke dihatur pas rendjes së lumtur, në asgjë, në lirinë.

Të qenët këtu është madhështor. Ju e dinit, vajza,
*ju* gjithashtu,
ju që sikur mbesnit pa të, fundoseshit —, ju, në rrugicat
më të këqija të qyteteve, rrugica që qelben,
ose për hedhurina
të hapura. Se secilës i është dhuruar një orë, ndoshta jo
tërë një orë, një mezi e matshme me masat
e kohës ndërmjet dy çasteve — ,kur kishte ajo një
të qenë. Të gjitha. Dejtë plot prani.
Veçse, sa lehtë që harrojmë ne atë që nuk na e miraton
ose nuk na e ka smirë fqinji buzëqeshës. Për t'u dukur
duam ta ngrejmë, por lumturia më e dukshme
na jepet për ta njohur kur e shndërrojmë brenda.

Askund, e dashur, nuk do të ketë botë, përveç brenda sosh.
Jeta
jonë kalon me shndërrim. Dhe gjithnjë e më e vogël
zhduket jashtësia. Aty ku ishte njëherë një shtëpi qëndrake,
të del përpara pjellë e sajuar, mes për mes, që i përket
plotësisht së mundshmes, sikur të rrikësh ajo ende në tru.
Hambarë të gjerë të fuqisë i krijon vetes shpirti i kohës,
shtrajtësuar
si vrulli i ndehur, të cilin e përfton ai nga të gjithat.
Tempuj nuk njeh më ai. Këtë gjë, plangprishje të zemrës,
e kursejmë gjithnjë e më fshehurazi. Po, kudo që të nxjerrë
krye ende një
gjë, një dikur e lutur, një e shërbyer, për gjunjëzim —,
ajo zgjatet, ashtu si është, tashmë në të padukshmen.
Shumëkush nuk e vëren më, por pa epërsinë
që e ndërtojnë tash *brenda*, me shtylla dhe statuja,
më të madhe!

Çdo kthim zëmbytur i botës ka shtrashëgime të tilla,
të cilave nuk u takon e mëparshmja as e ardhshmja.
Se edhe e ardhshmja është larg për njerëzit. *Ne* kjo
gjë nuk duhet të na hutojë; le të forcohet tek ne ruajtja
e trajtës ende të njohur. — Kjo gjë *qëndronte* njëherë
ndër njerëz,
mu në mes të fatit qëndronte, asgjësues, mu në mes
të padijes — Kah, qëndronte ajo, si duke jetuar,
dhe përkulte
yje kah vetja nga qiej të siguruar. Engjull,
*ty* ta tregoj ende atë, ja! në vështrimin tënd
le të qëndrojë ajo e shpëtuar më në fund, tashmë në fund
ballëlart.
Shtylla, pilone, sfinski, mbështetja synuese,
të hirta nga qytet i brejtur ose i huaj, të kryekishës.

A nuk ishte ajo mrekulli? O mahnitu, engjull,
se *ne* jemi ata,
ne, o ti i madhi, tregoje, që ishim në gjendje për gjënë
e tillë, fryma ime

nuk mjafton për lavdërim. Kështu pra ne
ne nuk i kemi lënë hapësirat të na humbasin,
                                                  këto të dëgjueshme, këto
hapësirat *tona*. (Sa tmerrësisht të mëdha do të jenë,
meqë nuk mbushin mijëra vjet të ndijimit tonë.)
Por një kullë ishte e madhe, apo jo? O engjull, ishte ajo, —
e madhe, edhe pranë teje? Navlloja ishte e madhe — ,
                                                                 ndërsa muzika
arrinte edhe më lart dhe na kapërcente. Por vetëm një
dashnore madje — , oh, vetëm në dritaren e natës...
a nuk të arriti ajo deri në gju — ?
                                              *Mos* beso se lus.
Engjull, edhe sikur të të lusja! Ti nuk vjen. Sepse thirrja
ime është plot tutje-tëhu; kundër rrymës aq
të fortë nuk mund të ecësh ti. Si një krah
i shtrirë është thirrja ime. Ndërsa dora e tij e hapur
lart për kapje mbetet para teje
e hapur, si mbrojtje dhe paralajmërim,
e pakapshme, hapakrah.

## ELEGJIA E TETË

*Kushtuar Rudolf Kasnerit*

Me sytë katër sheh krijesa
jashtësinë. Vetëm sytë tanë janë
si të kthyer dhe të vënë fare rreth saj
si kurtha, përreth daljes së saj të lirë.
Se *ç'është* jashtë, e dimë vetëm
nga fytyrë e kafshës; se fëmijën tashmë të njomë
e kthejmë dhe e shtrëngojmë që të shohë
prapa vetes trajtë, jo jashtësinë, që
pasqyrohet aq thellësisht në fytyrën e kafshës. E lirë
nga vdekja.
Vetëm ne e shohim *atë;* kafsha e lirë
ka përherë prapa vetes tatëpjetën e vet,
ndërsa para vetes zotin dhe nëse shkon atëherë shkon
në përjetësi, ashtu siç rrjedhin puset.
Ne nuk kemi kurrë, asnjë ditë të vetme,
hapësirën e kulluar para nesh, në të cilën lulet
çelin pambarimisht. Përherë është botë
dhe asnjëherë Askund pa Jo: e kulluara,
e paruajtura, e cila thithet dhe
*dihet* pafundësisht dhe nuk dëshirohet. Si një
fëmijë që humbet në qetësimin nga kjo dhe
shkundet. Ose tjetri vdes dhe *është kjo gjë.*
Se afër vdekjes nuk shihet më vdekja

dhe sheh ngultas tej, ndoshta me shikimin e madh
të kafshës.

Dashnorët, po të mos ia zinin shikimin
njëri-tjetrit, janë afër kësaj dhe u vjen habi...
Si gabimisht u janë hapur të gjitha
pas njëri-tjetrit... Por mbi dashnor
nuk del askush dhe atij i mbetet bota sërish.
Të kthyer gjithmonë kah krijimi, vetëm
tek ai shohim ne pasqyrimin e hapësirës së lirë,
të errësuar nga ne. Ose që një kafshë,
një memece, shikon lart, qetësisht mes përmes nesh.
Kjo do të thotë fat: të jesh përballë
dhe asgjë tjetër përveç dhe gjithmonë përballë.

Të kishte vetëdijesi të llojit tonë në
kafshën e sigurt, e cila vjen drejt nesh
në drejtim tjetër, — do të na rrëmbente rrotull
me shndërrimin e vet. Por ekzistenca e saj
është për të e pafund, e pakapshme dhe pa shikim
në gjendjen e vet, kulluar, ashtu si pamja e saj.
Dhe ku shohim të ardhshme, atje sheh ajo
edhe veten në të gjitha dhe të shëruar përgjithmonë.

Megjithatë në kafshën syçelë të ngrohtë ka
peshë dhe brengë të një melankolie të madhe.
Se asaj i mbetet gjithashtu gjithmonë ai, që na
mposht shpesh, — kujtimi,
sikur ajo, pas së cilës shtyhemi, të paskësh qenë
njëherë më afër, më besnike dhe takimi me të
pambarimisht i dashur. Këtu të gjitha janë largësi,
ndërsa atje frymë. Pas atdheut të parë
i dyti i është i nuhatshëm dhe me erë.
O bekim i krijesës *së vogël,*
e cila *mbetet* gjithmonë në gjirin që e solli në jetë;
o lumturi e mushkonjës, e cila hidhet ende *brenda,*
madje sikur ka damsë: se gji është çdo gjë.
Dhe shih sigurinë gjysmake të zogut,
i cili i di pothuaj që të dyjat nga origjina e vet,

si të ishte një shpirt etruskësh,
i një të vdekuri, të cilin e mori një hapësirë,
por me figurë prehëse si kapak.
E sa e turbulluar është ajo, së cilës i duhet të fluturojë
dhe rrjedh nga një gji. Si i trembur nga
vetvetja, nëpërdridhet ajri, si kur bëhet
një plasë nëpër filxhan. Kështu lakuriqi i natës lë
gjurmë nëpër porcelanin e mbrëmjes.

Ndërsa ne: spektatorë, gjithmonë, kudo,
të kthyer pas të gjithave dhe kurrë jashtë!
Kjo gjë na mbush ne. Ne e vemë në rregull. Ajo
shkatërrohet.
Ne e vemë përsëri në rregull dhe shkatërrohemi vetë.

Kush na ka bërë pra kështu, që
çfarëdo që të bëjmë, kemi qëndrimin e atij,
i cili merr rrugë? Si ai në
kodrën e fundit, e cila ia tregon atij edhe
një herë tërë luginën e vet, kthehet, ndalet, rri —,
kështu jetojmë ne dhe ndahemi gjithmonë.

## ELEGJIA E NËNTË

Ç'të bësh, kur bën pra të kalohet afati i të qenit si
dafinë, pak më e mbyllët nga tërë
blerimi tjetër, me valë të vogla në çdo
skaj gjethi (si një buzëqeshje ere) —: përse pastaj
të detyrohesh përmes njerëzve —, dhe, duke i ikur fatit,
të kesh mall për fatin?...

                    Oh, *jo*, se *ka* lumturi,
kjo epërsi e parakohshme e një humbjeje të afërt.
Jo për kureshtje, a ushtrim të zemrës,
që *do të ishte* edhe në dafinë...

Veçse ngaqë të qenët këtu është shumë dhe ngaqë duket
t'u jemi të domosdoshëm të gjithave këtu, kësaj së
                                        zhdukshmes
që na vjen e çuditshme. Ne, më të zhdukshmit. *Një* herë
çdokush, veç *një* herë. *Një* herë dhe kurrë më.
                                Gjithashtu edhe ne
*një* herë. Kurrë më. Por kjo
të kesh qenë *një* herë, sido që vetëm *një* herë:
të kesh qenë *tokësor,* duket e parevokueshme.

Dhe kështu shtyhemi dhe gjakojmë
ta mbajmë në duart tona të thjeshta,
në shikimin plot të mbushur dhe në zemrën e pafjalë.
Dëshirojmë ta arrijmë. — Kujt t'ia japim? Më së miri

të mbahen të gjitha përgjithnjë... Ah, në marrëdhënien
tjetër,
vaj, ç'merret që matanë? Jo soditja, e mësuar
ngadalë këtu, dhe asgjë e ndodhur këtu. Asgjë.
Pra dhembjet. Prandaj para së gjithash mynxyra,
prandaj përvoja e gjatë e dashurisë, — prandaj gjërat
e papërshkrueshme sa s'thuhen. Por më pas,
nën yje, ç'dobi nga kjo: ato janë *më shumë* të
pashprehshme.
As udhëtari nuk bie nga shpati i skajit të malit
një gursht plot dhe në luginë, për të gjithë e pashprehshme,
veçse
një fjalë të nxënë, të kulluar, brushëzën e gjelbër dhe
të kaltër. Mos jemi *këtu* për të thënë: shtëpi,
urë, pus, portë, shtambë, pemë, dritare, —
shumë-shumë: shtyllë, kullë... por *për të thënë,* kuptoje,
oh që të themi *ashtu,* si vetë gjërat nuk kanë menduar
kurrë më vete të jenë. A nuk është e fshehtë dinakëria
e kësaj toke të heshtur, kur i shtyn dashnorët
që të mrekullohet çdo gjë në ndjenjën e tyre?
Pragu: ç'është për dy
dashnorë ta brejnë pak pragun e vet
ca të vjetër të derës, edhe ata, pas shumë të mëparshëmve
dhe para të ardhshëmve..., lehtë.

*Këtu* është koha e *së thënës,* atdheu i saj është *këtu.*
Thuaj dhe prano. Më shumë se kurdoherë më parë
bien gjërat që mund të përjetohen, sepse
ajo që i bën të zhvendosen është një veprim pa përfytyrim.
Veprim nën kore, të cilat çahen me qejf, posa
të shfaqet brenda veprimi dhe të kufizohet ndryshe.
Në mes të çekanëve rron
zemra jonë, si gjuha
ndërmjet dhëmbëve, e cila mbetet
për të lavdëruar prapëseprapë.

Madhëro engjull botën, jo të pashprehshmen, para saj
nuk mund të mburresh me të ndjerën madhështore;
në gjithësi,

ku e ndjen ajo veten më të ndjeshme, ti je një i ri.
Prandaj tregoja
të thjeshtën, që formuar brez pas brezi,
jeton si një jona, pranë dorës dhe në shikim.
Thuaja gjërat. Ai do të qëndrojë gjithnjë e më i habitur;
si të qëndroje ti
pranë litarpunuesit të Romës, ose poçabërësit buzë Nilit.
Tregoji, sa fatbardhë mund të jetë një gjësend, sa i
pafajshëm dhe joni,
si vetë dhembja vajtuese vendos kulluar për trajtë,
shërben si një gjësend, ose vdes në një gjësend —, ndërsa
matan
shket bekuar nga violina. — Edhe këto gjësende
që jetojnë nga vdekja, e kuptojnë që ti i lavdëron:
kalimtare,
për një shpëtim kanë besim tek ne, më kalimtarët.
Duan që ne t'i shndërrojmë plotësisht në zemrën e
padukshme
në — o pambarimisht — në ne! Kushdo që të jemi fundja.

Tokë, ajo që do ti a nuk është: *e padukshme*
të lindesh në ne? — A nuk është ëndrra jote,
të jesh njëherë e padukshe? — Tokë! e padukshme!
Ç'është, në mos shpërndërrim, detyra jote e
papërmbajtshme?
Tokë, ti e dashur, unë dua. Oh beso, nuk lipsen më
pranvera tua, që të më bëjnë për ty — *njëra,*
ah, një e vetme është tashmë tepër për gjakun.
Pa emër të kam zgjedhur, nga larg.
Gjithmonë kishe të drejtë ti, ndërsa mendimi yt i papritur
i shenjtë
është vdekja konfidente.

Shih, unë rroj. Nga se? As fëmijëria as e ardhmja
nuk zvogëlohen... Gjëllimi i panumërt
më vrujon në zemër.

## ELEGJIA E DHJETË

Të thërras njëherë, në fundin e njohjes mizore
për brohori e lavdi të engjujve miratues.
Të mos dështojë asnjë nga çekanët qartësisht të rrahur
të zemrës nga telat e butë, dyshues ose
të këputshëm. Që të më bëjë më të ndritur
fytyra ime ngazëllyese; që të lulëzojë të qarët
e pavënëre. O si do të më jeni, pastaj, net, të dashura,
pikëllimplote. Si nuk ju durova më përulur, motra
të pangushëllueshme, si nuk u dhash më shpenguar
pas flokëve tuaja të shprishura. Ne, plangprishës
dhembjesh.
Si i shohim që më parë, në kohëzgjatjen e pikëllueshme,
mos marrin fund. Po ja ku janë ato
gjethe tona dimri, metriku ynë i myllët,
*një* nga kohërat e vitit të fshehtë —, jo vetëm
kohë —, janë vend, ngulim, shtrat, tokë, vendbanim.

Vërtet sa të huaja që janë, vaj, rrugicat e qytetit të vuajtjes,
ku në qetësi të rreme, të bërë nga
zhurmë mbytëse, krekoset fort, nga kallëpi i zbrazësisë,
sqolli: zhurma e praruar, përmendorja pëlcitëse.
O, si do t'ua shkilte pa gjurmë një engjull tregun e tyre
ngushëllues,
të cilin e përrethon kisha, e tyrja e blerë e gatshme:
kulluar dhe mbyllur dhe zhgënjyer si një zyrë postale të
dielën.

Veçse jashtë rrudhen përherë anët e panairit.
Kolovajza të lirisë! Zhytës dhe artistë panairi të zellit!
Dhe poligon me figura i lumturisë zbukuruar,
ku përpëliten caqe dhe sillet e pafillta,
kur ia qëllon një i shkathët. Nga duartrokitja e në rast
kalamendet ai më tutje; sepse barraka të çdo kureshtjeje
trumbetojnë, u bien daulleve dhe ulërijnë. Por për të rritur
ka për të parë edhe diçka të veçantë, si shtohen të hollat,
anatomikisht,
jo vetëm për zbavitje: gjymtyra seksuale e pares,
çdo gjë, tërësia, procesi —, kjo gjë të mëson dhe të bën
fertil......
...... Por oh menjëherë më tutje,
prapa dërrasës së fundit, me afishe të ngjitura të „Së
pavdekshmes",
të asaj birre të hidhur, e cila u vjen e ëmbël pirësve,
kur përtypin gjithmonë me të zbavitje të freskëta...,
menjëherë pas dërrasës, mu aty prapa, është *e njëmendëta.*
Luajnë fëmijë, ndërsa dashnorë mbahen për njëri-tjetrin,
— mënjanë,
hijerëndë, në barin e pakët, edhe qenë natyrëplot.
Ende joshet djaloshi; mbase ai dashuron një
thirravajë të re.... Pas saj vjen ai këteja në livadhe. Ajo
thotë:
Larg është. Ne banojmë atje jashtë qytetit... Ku? Dhe
djaloshi
i vete pas. E prek qëndrimi i saj. Supi, qafa —, mbase
ajo ka prejardhje madhështore. Por ai e lë, kthehet,
rrotullohet, tund dorën... Ç'e do? Ajo është një thirravajë.

Vetëm të vdekurit e rinj, në gjendjen e parë
të gjakftohtësisë së pakohë, të zvjerdhjes,
i venë asaj pas me dashuri. Vajza
pret ajo dhe zë miqësi me to. U tregon ngadalë
se ç'ka. Perla të dhembjes dhe tisat
e hollë të durimit. — Me djalosha ecën ajo heshturazi.
Por atje, ku banojnë ato, në luginën, një e ca më të
vjetrave, e thirravajave,
përkujdeset për djaloshin, kur pyet ai: — Ne ishim,

thotë ajo, një brez i madh, njëherë, ne thirravaja. Etërit
punonin xehe atje në bjeshkën e madhe; tek njerëz
gjen ngandonjëherë një copë stërvuajtje të grihur,
ose, nga vullkani i vjetër, inat të ngurosur zgjyrë.
Po, kjo rrjedh nga atje, Dikur ishim të pasura ne.

Ndërsa ajo i prin atij lehtë nëpër visin e gjerë të
thirravajave,
i tregon shtyllat e tempujve ose rrënojat
e atyre kështjellave, nga ku sundonin dikur
me urtësi vendin princër thirravaja. I tregon drunjtë
e lartë të lotve dhe fusha trishtimi të lulëzuar,
(të gjallët i njohin vetëm si gjethe të buta ornament);
i tregon kafshët e hidhërimit, duke kullotur, — ndërsa
ndonjëherë
trembet një zog dhe heq pas, duke fluturuar ulët nëpër
vështrimin,
imazhin shkrimor të britmës së vet vetmitare.
Në mbrëmje e shpie atje në varret e pleqve
të brezit thirravajë, tek sibilat dhe zotërit e vërejtjeve.
Po kur afrohet nata, atëherë baresin më lehtë, ndërsa së
shpejti
lart si hëna, del përmendore varri
që vigjëlon mbi çdo gjë. Si vëlla i atij buzë Nilit,
Sfinksit të lartë —: e së ndarës së pazë
fytyrë.
Dhe ata habiten nga koka e kurorëzuar, e cila përgjithnjë,
duke heshtur, fytyrën e njerëzve
e vuri në peshoren e yjeve.
Nuk e rrok këtë vështrimi i tij, duke u zhytur në vdekjen
e hershme. Por shkumba e tyre,
prapa skajit të kurorës së dyfishtë jashtë, tremb
kukuvajkën. Dhe ajo,
duke çikur në ikjen e ngadalshme buzë faqes,
atë rrumbullakësinë më të arrirë,
ravizon butësisht në dëgjimin
e ri vdektar, mbi një gjethe
dy herë të hapur, pamjen e papërshkrueshme.

Ndërsa më lart, yjet. Të rinj. Yjet e tokës së dhembjes.
Ngadalë ua thotë emrat thirravaja: — Këtu,
shiko: *kalorësin, bastunin*, ndërsa yllësinë ca më të plotë
e quajnë: *kurorë frutash*. Pastaj, më larg, kah poli:
*djep; rrugë; libri që digjet; kukull, dritare.*
Por në qiellin e jugut, kulluar si brenda
një dore të bekuar, „*M*"-ja qartësisht e përndritur,
e cila do të thotë Nënat...
Veçse të vdekurit i duhet të bëjë tutje, ndaj thirravajave
ca më e moçme e shpie
heshturazi deri në grykën e luginës,
ku vezullon në hënëzën:
burimi i gëzimit. Me respekt të thellë
ja zë emrin në gojë, thotë ajo: — Tek njerëzit
ajo është një lumë bartës.

Qëndrojnë në këmbë të malit.
Edhe atëherë e përqafon ajo atë, duke qarë.
I vetmuar ngjitet ai atje, në malin e stërdhembjes.
Dhe as që tingëllon hapi i tij nga fati i pazë.

*

Por po të na zgjonin, të vdekurit pambarimisht, një
krahasim,
shiko, ato do të tregonin ndoshta vastakët e lajthive
boshe, që rrinin varur, ose
do të mendonin për shiun, që bie mbi tokë të nxirë
në paraverë.

Ndërsa ne që mendojmë për lumturi
*që ngrihet*, do të ndienim mallëngjimin,
i cili desh na lë pa mend,
kur *bie* diçka fatbardhë.



# KËSHTU JETOJMË DHE NDAHEMI GJITHMONË

(Ese)

Elegjia e Tetë Duinase (e vitit 1922) ka për temë si tërë vepra elegjiake e Rilkes, gjëllimin e njeriut. Në rrugën mendimore të dhjetë elegjive, e cila shpie nga e qara për kushtet e gjëllimit në njohjen ngazëllyese të kuptimit dhe të porosisë së tij, e teta i është kushtuar së qarës, si e fundit, por një së qare, e cila është liruar nga çdo gjë thjesht subjektive. Derisa nga elegjitë e para shpërthen ndijimi personal i poetit,për të përshkruar mënyrën e gjëllimit të njeriut, Elegjia e Tetë vendos, më shumë palidhje të drejtpërdrejtë me unin lirik, me objektivizim pothuaj shkencor, hapësirën e pranisë, në të cilën është vënë njeriu. Hapësirë pranie mendohet këtu jo vetëm dhe jo në radhë të parë rrethi i kapshëm i njeriut. Sepse Rilke, të cilit edhe muzika i dukej si „peizazh i dëgjueshëm",përshkruan të qenët si hapësirë madje. Kushtet metafizike të ekzistencës së njeriut kjo elegji përpiqet për t'i parë në aspektin hapësinor: kjo gjë përcakton njësinë e koncepsionit të tyre dhe të gjuhës së tyre jo më pak sesa parimin e tyre të dytë të formës: që ajo e njeh njeriun nga kundërpasqyrimet e tija.

*„Me sytë katër sheh krijesa / jashtësinë"*. Çdo fjalë e kësaj fjalie hyrëse të thjeshtë është një fjalë bazë e elegjisë. Krijesa është kafsha, tërësia e qenieve të gjalla me përjashtim të njeriut, i cili në të ardhmen, pikërisht në zbutjen e tij nga të gjitha qeniet e tjera, shpjegohet. Sepse për tërë elegjinë të qenët vlen si hapësirë të qeni, përcakton vargu i fillimit hapësirën, në

të cilën kafsha si kundërpasqyrim i njeriut ka të qenët e vet, hapësirën, të cilën e sheh ajo me sytë e vet. Në të vështruarit ndeshet gjëlluesja me hapësirën, e cila e rrethon, „të vështruar" qëndron kështu në gjuhën hapësinore të elegjisë për krahasim të gjëllueses me të qenët e vet vetiak. Hapësira, të cilën e sheh me sytë katër krijesa, quhet „jashtësia". Ideja shpjegohet nga secili varg i veçantë pasues, të cilat hapësirën e të qenit të njeriut e përshkruajnë si një hapësirë të mbyllur, natyrisht pa përdorur këtë fjalë.

Derisa kafsha shikon me sytë katër jashtësinë, shikimi i njeriut është — me fjalët e elegjisë — *„si i kthyer"*, në të vërtetë i kthyer nga jashtësia. Kështu jo vetëm që është shprehur kundërvënia me kahjen e vështrimit të krijesës, veçse njëkohësisht është thënë edhe që njeriu ka parë në fillim burimisht në këtë drejtim. Veçse tash shikimi i tij nuk është i drejtuar mbi jashtësinë, veçse mbi krijesën, madje si grackë. Sytë e njeriut vënë — si thotë Rilke — *„daljen e lirë"* të krijesës, daljen e saj në hapësirë, në jashtësinë, në të cilën kapin ata shikimin e saj. Sepse njeriu mund të kuptojë vetëm nga *„fytyra"* e kthyer në jashtësinë e kafshës *„se ç'është jashtë"*, jashtë, që domethënë në jashtësinë, për të cilën njeriu vërtet di, porse nuk mund të hyjë në të vetëm. Në vargun „se *ç'është* jashtë" Rilke ka nënvizuar fjalën „është", si në Elegjinë e Dytë Duinase, ku ai ngre të qenët e drunjve dhe të shtëpivet nga zhdukja e njeriut dhe thotë mallin e vet për këtë të qenë vërtetplotë. Konceptimi hapësinor i Elegjisë së Tetë përcakton tash vendin se ku ndodh të qenët e tillë, si jashtësia.

Vargjet pasuese shpjegojnë se përse njeriu vetëm nga shikimi i krijesës mund të kuptojë se ç'ka në jashtësinë. *„Se fëmijën tashmë të njomë / e kthejmë dhe e shtrëngojmë që të shohë / prapa vetes tarjtë, jo jashtësinë, që / pasqyrohet aq thellësisht në fytyrën e kafshës. E lirë nga vdekja"*. Në këtë mënyrë jepet një nga fjalët çelës të Elegjisë së Tetë, nga e cila marrin kuptimin e vet konceptet e jashtësisë dhe të brendësisë. Jashtësia është në fytyrën e kafshës aq e thellë, sepse të qenët e kafshës nuk njeh kurrfarë mbarimi, kurrfarë fundi, për të cilin do të ishte e orientuar me vetëdije: ajo është e lirë nga vdekja. Madje edhe kafsha vdes. Por ajo nuk ka kurrfarë vetëdije për

vdekjen si mbarim i gjëllimit të saj. Dhe këtë të ditur të vdekjes si një fund, i cili ndan në dy pjesë tërësinë e gjëllimit, e tregon Rilke tek njeriu duke qarë. Mendimet e tija për vdekjen kanë pikënisjen e vet mbase jo në çështjen, se përse duhet të vdesë njeriu, jo në mallin për një jetë të përjetshme. Mendimet e tija dalin nga hija dhembjeplot e njohur, të cilën vdekja përherë para sysh e hedh mbi tërë jetën e njeriut. Këtej përpjekja e Rilkes, e cila përcakton veprën e fundit, për t'ia hequr vdekjes — si thoshte ai — „negativen", për të parë si „anë e kthyer me shpinë kah ne e jeta" dhe jo si mbarim të saj.

Ajo që e bën jashtësinë hapësirë të gjëllimit të krijesës është mungesa e vetëdijes së vdekjes. Konkretisht, metafizika e gjuhës hapësinore të elegjisë: kafsha nuk sheh vdekjen. „*Vetëm ne e shohim atë*" vazhdon poeti. Derisa krijesa sheh me sytë katër jashtësinë, vetëm njeriu është i larguar nga ajo dhe i kthyer kah vdekja. Megjithatë kufizuesja „vetëm" bën gjithashtu që t'i referohet vdekjes: Jo vetëm që njeriu është i vetmi që sheh vdekjen, veçse pushteti i këtij të pari është aq i madh, sa që ai hedh në hije të gjitha të tjerat, sa që vetëm njeriu sheh vdekjen dhe gjëllimi i tij përshkohet në tërësinë e vet nga kjo mbajtje parasysh e vdekjes.

Kurse kafsha — vazhdon elegjia — „*ka përherë prapa vetes tatëpjetën e vet / ndërsa para vetes zotin dhe nëse shkon, atëherë shkon — në përjetësi, ashtu siç rrjedhin puset*". Derisa mund të thuhet për njeriun se ai ka gjithmonë para vetes vdekjen, jo vetëm ngaqë ajo është e ardhmja e tij, por ngaqë e ka vazhdimisht në vështrim dhe në vetëdije, atëherë bën të kuptohet se krijesa ka perëndimin gjithmonë prapa vetes, qoftë edhe po të gjendet ai faktikisht para saj. Gjëllimi i saj nuk ecën drejt tij, por i ngjan mburimit të përjetshëm, të cilit i përgjërohet Rilke.

Lidhur me thelbin kryesor të gjëllimit të njeriut, që është përcaktuar nga vdekja si fund përherë i mbajtur para sysh, shpjegojnë vargjet pasuese botën e njeriut: „*Ne nuk kemi kurrë, as një ditë të vetme / hapësirën e kulluar para nesh, në të cilën lulet / çelin pambarimisht*". Jashtësia, në të cilën ka kafsha të qenët e vet, nuk është aspak ajo që do t'i jepej vetëm asaj. Pas burimeve, përmendet tash lulja. Edhe ajo çel „pambarimisht"

në jashtësinë. Sepse edhe nëse venitet, gjëllimi i saj nuk është i orientuar me vetëdije kah ky mbarim. „Për lulëzimin dhe fishkjen jemi të vetëdijshëm në të njëjtën kohë" — thotë Elegjia e Katërt. Çelja e luleve është përkundrazi një „e pambarim" në kuptimin e përpikët të fjalës, të cilin e ka në gjuhën e elegjive: pa vetëdije të mbarimit. Jashtësia quhet pastaj „hapësira e kulluar". Qenieve që kanë në të të qenët e vet u mungon jo vetëm vetëdija e vdekjes, por përgjithësisht vetëdija. Nga hapësira, në të cilën jetojnë ato, nuk tentojnë të përvetësojnë gjë. Ajo as nuk hetohet, as nuk ndryshohet nga ato, nuk ka të bëjë në asnjë mënyrë me to. Por tek njeriu — vazhdon elegjia — gjithmonë është *„botë / dhe asnjëherë Askund pa Jo: e kulluara / e paruajtura, e cila thithet dhe / dihet pafundësisht dhe nuk dëshirohet"*.

Vërtet Rilke nuk nxjerr rreptësisht kauzalisht nga vetëdija e vdekjes tiparet e sprovuara dhembjeplota të gjëllimit të njeriut. Megjithëkëtë duket se ai i kap ato si analogji të atij tipari të madh, për të cilin ka folur në fillim. Siç ka të bëjë me fundin që qëndron gjithmonë para syve të qenët e njeriut si tërësi, ai është gjithashtu një botë më vete e marrëdhënieve, në të cilën e kanë vendin e vet të caktuar të gjitha. Kurrë nuk është — thotë Rilke — „Askundja pa Jo". Shtesa „pa Jo" është e dykuptimtë. Mbase ajo është aty që t'i hiqet fjalës Askund negativja. Sepse hapësira e kulluar është një Askund në kuptimin pozitiv të hapësirës dhe të jashtësisë, të asaj që nuk konstatohet sipas vendit, që nuk vihet në kurrfarë sistemi koordinatash. Por „pa jonë" do të thotë edhe se „hapësira e kulluar", e cila nuk mund të ndahet, nuk njeh kurrfarë kufijsh, kurrfarë kundërthëniesh, kurrfarë mohimi. Derisa në botën e njeriut një diçka është gjithmonë një e caktuar dhe *jo* një gjë tjetër, në jashtësinë të gjitha janë njësh. Këtë e tregojnë edhe vargjet pasuese. „Hapësira e kulluar" është „e pambikëqyrur": në të nuk ka kufij ndërmjet së huajes dhe vetiakes, ndërmjet kërcënueses me rrezik dhe së kërcënuares. Gjithashtu asaj që banon në të nuk i rri asgjë përballë, si objekt i vetëdijes së saj, mbi të cilën do të ishte drejtuar shikimi i saj vigjilent. Kafsha është — si do të thotë më vonë elegjia — „pa shikim në gjendjen e vet", as ajo nuk vigjëlon mbi vetveten.

Pastaj Rilke krahason këtë njësi, të cilën e formojnë jashtësia me qeniet, të cilat kanë në të vendlindjen e vet, me njësinë e ajrit të brendshëm e të jashtëm tek frymarrja. As këtu nuk ka kurrfarë sinori ndarës, kurrfarë kundrejt, njëra kalon pandërprerje në tjetër. Hapësira që merr frymë kështu — thotë Rilke — dihet pambarimisht dhe nuk dëshirohet. Asaj i vihet përballë bota e njeriut, të cilën Elegjia e Parë e quan „të shpjeguar". Njeriu rrëmon në botën e vet dhe e përvetëson, por jo plotësisht, gjithmonë ndeshet me një kufi, me një fund, matanë të cilit gjendet e pakuptueshmja që mbetet gjithmonë e huaj. Kurse jashtësia njihet pambarimisht, sepse kjo dijeni nuk del nga kurrfarë depërtimi kuptues-shpjegues në të huajën, veçse nga gjëllimi i afërt, nga të qenët njësh me hapësirën, në të cilën ekzistohet. Prandaj edhe anulohet marrja në pronësi. Aty ku nuk shembet në vetvete dhe në të huaj bota, nuk ka kurrfarë dëshire të zjarrtë. Në dëshirën e zjarrtë, ndërkaq, në pritëmirinë e përmallshme ka parë Rilke shkakun që njeriu i kushtohet përherë, që shduket në ndjenjë dhe megjithatë nuk mund ta zhdukë izolimin e vet thelbësor — veçse po të dorëzohet fare. Vargjet që pasojnë i japin përgjigje pyetjes se nga megjithatë e njeh njeriu këtë jashtësi, nga e cila është i përjashtuar ai. Në letra dhe copa proze ka njoftuar Rilke për përjetime, në të cilat, si të themi, „ai kalon në anën tjetër të natyrës" dhe i tiji „vështrim nuk ishte më i drejtuar përpara", veçse „hollohej në jashtësinë" — janë fjalët e vet atij. Por në elegji ai nuk rroket përsëri pas përjetimeve të tilla të jashtëzakonshme të jetës së vet, veçse rrëfen tri situata themelore në jetën e çdo njeriu: *„Si një / fëmijë që humbet në qetësimin nga kjo dhe / shkundet. Ose tjetri vdes dhe është kjo gjë. Se afër vdekjes nuk shihet më vdekja / dhe sheh ngultas tej, ndoshta me shikimin e madh të kafshës. / Dashnorët, po të mos ia zinin shikimin / njëri-tjetrit, janë afër kësaj dhe u vjen habi... / Si gabimisht u janë hapur të gjitha / pas njëri-tjetrit... Por mbi dashnor / nuk del askush dhe atij i mbetet bota sërish".*

Vargjet për fëmijën, i cili ka ende pjesë në jashtësinë, drejtojnë prapa në shprehjen në fillim të elegjisë, që fëmija, i cili botën e sheh ende origjinarisht, të kthehet nga të rriturit. Fëmija nuk jeton në vdekje, e ardhmja është për të përgjithësisht

e huaj. „O orë të fëmijërisë, kur... para nesh e ardhmja nuk ishte", thuhet në Elegjinë e Katërt. Fëmija di kështu për jashtësinë dhe njeriu i rritur, nëse ia del — si kërkonte Rilke nga vetja — për ta kaluar përsëri fëmijërinë, di gjithashtu për këtë. Po ashtu duhet edhe të vdekurit, thotë Rilke, t'i lejohet vështrimi i jashtësisë. Vdekja, nëse të pret domosdo, humbet fuqinë e vet fascinuese fatale, e cila bën të drejtohet mbi të vështrimi i të gjallëve dhe kështu vdektari duket ndoshta si kafsha në jashtësinë, me shikimin e madh që kap të madhen.

Si situatë të tretë themelore emron Rilke dashurinë. Ajo e ngre njeriun nga mbylltësia e gjëllimit të tij. E ardhmja dhe vdekja si e ardhmja e fundme anulohen në çastin plot mahnitje. Për dashnorët „koha është e shembur" — si thuhet në një krijim rinor të Rilkes. Por vetëm dashnorit të varfër — beson poeti — i është dhënë me të vërtetë ky vështrim në jashtësi. Nëse dashuria është drejtuar mbi një njeri të dashuruar, atëherë ai i rri përballë vështrimit të saj, ai ndryshon pamjen. Vargjet prekin një nga bindjet më dhembjeplota dhe njëkohësisht më habitëse të Rilkes, të cilën e shpreh ai që në Elegjinë e Parë, tek lartësimi i dashnorëve fatkëqinj.

Si fëmijë, si dashnor dhe si vdektar ka kështu njeriu aq thelbësisht mundësinë për ta njohur jashtësinë, njësinë e jetës dhe të vdekjes. Por fëmija rritet, dashnorit i është dhënë një objekt i dashurisë së tij, vdektari vdes. Kështu mbetet njeriu në kushtin e gjëllimit të vet, i cili është shprehur në hyrjen e elegjisë. Prandaj strofa e parë kthehet dhe bëhet përmbyllëse. *„Të kthyer gjithmonë kah krijimi, vetëm / tek ai shohim ne pasqyrimin e hapësirës së lirë, / të errësuar nga ne. Ose që një kafshë, / një memece, shikon lart, qetësisht mes përmes nesh"*. Edhe një herë formulon poeti pozitën e njeriut në botë. Në mes të krijimit, kjo do të thotë: në mes të çdo qenieje, me një përjashtim, të njeriut, dhe të jashtësisë, të hapësirës, qëndron ai si para një burimi drite dhe errësohet, i bën hije krijimi.

Të qenët e njeriut i vetëdijshëm për vdekjen si përfundim i gjëllimit të vetë e përjashton nga hapësira e gjëllimit të krijesës, e vë atë përballë saj. Dhe kështu edhe vetë njeriu qëndron kundruall vetvetes, përballë botës së vet, në të cilën çdo gjë

përfundon duke marrë trajtë. Prandaj strofa e parë mund të mbyllet me vargjet: *„Kjo do të thotë fat: të jesh përballë / dhe asgjë tjetër përveç dhe gjithmonë përballë".*

Kjo fjalë e përsëritur me forcën më të madhe, tek e cila poentohet strofa e parë, bëhet leitmotiv i pashprehur i strofës së dytë. Ndërmjet dy pjesëve, të cilat janë njësoj të gjata dhe i sigurojnë elegjisë një ekuilibër aq të përkryer, qëndron si nyjë një segment i shkurtër, i cili ka të bëjë gjithashtu me krijesën dhe njeriun, veçse jo si dy strofat e mëdha në bazë të një krahasimi duke përshkruar e duke vënë ballë për ballë, veçse duke persiatur lidhur me takimin e njeriut dhe të kafshës.

„Të kishte vetëdijësi të llojit tonë në
kafshën e sigurt, e cila vjen drejt nesh
në drejtim tjetër —, do të na rrëmbente rrotull
me shndërrimin e vet. Por ekzistenca e saj
është për të e pafund, e pakapshme dhe pa shikim
në gjendjen e vet, kulluar, ashtu si pamja e saj.
Dhe ku shohim të ardhme, atje sheh ajo
edhe veten në të gjitha dhe të shëruar përgjithmonë".

Kafsha do të mund ta kthente pastaj vetë njeriun në drejtimin e vet të gjëllimit, po të ishte e vetëdijshme për këtë, ku çon ajo. Po ta dinte këtë, atëherë ajo nuk do të jetonte më në jashtësinë, sepse pikërisht vetëdijësia mbyll hapësirën e gjëllimit. Kështu takimi në mes të kafshës dhe njeriut ndodh në shenjë të tragjikes. Ajo që do t'i jepte së pari veprimi shpëtimtar, „vetëdijësia e llojit tonë", do të duhej t'i rrëmbehej njëkohësisht këtij veprimi. Por në të vërtetë gjëllimi i krijesës është „i pafund", domethënë pa vetëdije të fundit, „i pakapshëm", jo i mbërthyer nga vdekja e dalë përpara në vetëdije. Ndërsa të qenët e njeriut përcaktohet nga e ardhshmja dhe kështu nga përfytyrimet ndarëse, mohuese të Ende-josë dhe të Jo-mësë, kafsha jeton pa dijeni të së ardhmes, në vendin e saj shihen „të gjitha", e pandashmja në vete. Dhe njëkohësisht e sheh ajo veten gjithashtu në të gjitha, sepse asnjë vetëdije nuk e ndan nga hapësira që e rrethon. Por në këtë mënyrë — me fjalët e elegjisë — ajo është „shpëtuar përgjithmonë", në njësinë e padëmtuar, të pandarë me botën e vet dhe kështu është pjesëmarrëse

e shpëtimit. Nga kjo „e shpëtuar përgjithmonë" radhitet tash përsëri pjesa e dytë e elegjisë, në të cilën ai vajton të kundërqenët, plasat në të qenët e njeriut. Edhe këtu vlen parimi metodik i elegjive duinase, njeriu e njeh veten në kundërpamjet e veta, parim i cili Elegjisë së Tetë i është bërë njëkohësisht ligj themelor: sepse e mbështet atë krejtësisht në kundërvënien në mes të gjëllimit të kafshës dhe gjëllimit të njeriut. Por tash krahasimi shpihet ndryshe. Kundërvënia njeri-krijesë nuk duket më si absolute. Me një këndvështrim të ri njeh poeti tashmë në të qenët e kafshës shkallët e para të zhvillimit të asaj që vajton ai në të qenët e njeriut. Kështu strofa kafshë dhe njeri shihet në një lloj shkallësh, e cila kafshët me zhvillim më të lartë i dallon nga ca më të ulëtat dhe i shpie tek njeriu. Ky këndvështrim i ri përshkruhet në vargjet e para, të cilat kufizojnë shprehjen pararendëse, që pikërisht kafsha, aty ku *ne* shohim të ardhme, i sheh të gjitha, ndërsa veten në të gjitha dhe të shpëtuar përgjithmonë.

*„Megjithatë"* — thuhet më tutje — *„në kafshën syçeltë të ngrohtë ka peshë dhe brengë të një melankolie të madhe"*. Të ngrohtë, të lënë në rrethin e vet, do të mund ta quante kafshën edhe strofa e parë. Megjithatë tash rri fjala „syçelë". Edhe kafsha — thotë Rilke — është vigjilente si njeriu, sepse mbi të rëndon pesha e një melankolie të madhe. Se ç'e bën vigjilente dhe të mbytur në halle, e sqaron vargu pasues: *„Se asaj i mbetet gjithashtu gjithmonë ai, që na / mposht shpesh, — kujtimi..."* Në këtë mënyrë shfaqet fjala, e cila siguron vazhdimin mendimor të elegjisë dhe njëkohësisht bën të njihet rruga mendimore e tërë elegjisë: ajo shpie nga e ardhmja në të kaluarën. Por mënyra e përqasjes ndryshon, sepse poeti, ndryshe nga tek e ardhmja, njeh tash një gjë të përbashkët në mes kafshe dhe njeriu: kujtimi. Natyrisht se që tani ai thotë se ata nuk janë në masë të njëjtë në pushtetin e saj: kafshës — thuhet në elegjinë — i „mbetet" kujtimi, njeriun e „mposht" shpesh ai.

Se ç'do të thotë fjala „kujtim" dhe përse ajo mund të thuhet edhe nga kafsha, e tregojnë vargjet që pasojnë: *„kujtimi, / sikur ajo, pas së cilës shtyhemi, të paskësh qenë / njëherë më afër, më besnike dhe takimi me të / pambarimisht i dashur. Këtu të gjitha janë lartësi, / ndërsa atje ishte frymë. Pas at-*

*dheut të parë / i dyti i është i nuhatshëm dhe me erë.*" Pra në Elegjinë e Tetë kujtimi nuk nënkupton një të kaluar çfarëdo, veçse lidhjen me të kaluarën, e cila gjendet pas çdo gjëje të kaluar, kohën e vendlindjes së parë, të qenët para lindjes. Këtu ishte ajo, kah e cila depërtohet në jetë, për ta hequr vetminë torturuese, „më afër", këtu nuk kishte kurrfarë humnere në mes të vetiakes dhe së huajës, botës së brendshme dhe të jashtmes. E kundërta e largësisë shkaktohet pra jo vetëm nga vetëdija e vdekjes e njeriut, veçse qysh nga lindja. Kështu i duhet edhe krijesës, mendon Rilke, edhe pse nuk ka kurrfarë vetëdije të racës sonë, hapësirën e gjëllimit, e cila nuk është vendlindja e parë e saj, në të cilën shumë herë vetëm pas lindjes hyri, për ta ndier si „deledashe", të prekur nga dualizmi i së brendshmes dhe të jashtmes.

Ajo që kupton Rilke me kujtim nuk është kurrfarë lidhje lakuriqe subjektive-ndjenjaplote me të kaluarën, veçse raport objektiv, së jashtmi i dallueshëm, në mes të hapësirës së gjëllimit para dhe pas lindjes. Këtë raport e sheh Rilke të pasqyruar në raportin e kafshës dhe të njeriut me botën e jashtme. Vargjet psuese paraqesin radhën e shkallëve ashtu të parë pa moment refleksiv, me gjunën metaforike të një vjershërimi më të lartë. Ato vijnë nga përshkrimet e mëparshme të këtij raporti me një gjuhë ca më të përpikët, filozofike-natyrore, të cilat gjenden në një letër dhe në një shënim ditari të Rilkes.

Fjala „kujtim" përmban atje përcaktimin e tij të saktë, në të cilin nga zogu thuhet se ai „nuk do të çmësohej kurrë nga ngjarjet e botës së mëparshme, të thellë." Kujtimi, pra, nuk ka parasysh kurrfarë shpëtimi brendësor të një së shkuare në botën e jashtme në botën e brendshme të shpirtit, veçse lidhjen me një botë të brendshme, e cila nuk ishte kurrë në botën e jashtme, e cila vetë përbënte shumë herë botën e jashtme. Kujtimi është lidhja me të qenët para lindjes, në të cilin në mes të brendshmeje të së jashtmeje nuk kishte kurrfarë dallimi, pra, as kurrfarë së çare, kurrfarë së kundërte në mes të gjëlluesit dhe të hapësirës, e cila përfshinte atë. Lindja është kështu kthesë e mirëfilltë në të qenët, për kafshën po aq e mirë sa për njeriun. Vetëm në shkallën më të ulët të qenieve, mbase tek insekti, mbetet e ruajtur kohë të gjatë në jetë njësia e së

brendshmes dhe e së jashtmes. Ndaj e lartësojnë vargjet pasuese të Elegjisë: „*O bekim i krijesës së vogël, / e cila mbetet gjithmonë në gjirin që e solli në jetë; / o lumturi e mushkonjës, e cila hidhet ende brenda, / madje sikur ka dasmë: se gji është çdo gjë.*" Ato që ka thënë hyrja e elegjisë për krijesën, përretohen këtu nga pikëpamja e re e lindjes rreth krijesës së *vogël*. Në pjesën përkatëse të ditarit thuhet: „që një sasi qeniesh, të cilat rrjedhin nga fara e lënë jashtë, gjë që e kanë dashuri të nënës, këtë hapësirë të gjerë të ngacmueshme, — si detyrohen ta ndiejnë veten aty brenda si në shtëpi gjatë tërë jetës së vet, ato nuk bëjnë asgjë, përveç nga gëzimi të hidhen në prehër të nënës së vet si Johani i vogël; sepse vetë kjo hapësirë i ka zënë patjetër dhe i ka përhapur, ato nuk dalin pothuaj kurrë nga siguria e saj."

Nga insekti poeti e largon vështrimin e vet dhe e hedh mbi zogun, i cili shkel në shkallën e dytë të zhvillimit: „*Dhe shih sigurinë gjysmake të zogut, / i cili i di pothuaj që të dyja nga origjina e vet*". Zogu njeh nga prejardhja të brendshmen dhe të jashtmen, sepse gjiri, i cili e lind atë, nuk është më gjithsesi si te insekti, veçse, si thotë vendi i letrës: „një dashuri ëmtare nga natyra ca më e jashtme e lejuar", domethënë çerdhja. Në çerdhe zogu është njëkohësisht ende jashtë si mushkonjë dhe gjithashtu tashmë brenda, si pastaj qeniet, të cilat rrjedhin nga një dashuri e vërtetë nëne. Në vend të konceptit të „dashurisë së jashtme të nënës", i cili shpreh këtë dualizëm, qëndron në elegji krahasimi i bukur me zogun, i cili të dyjat i njeh nga prejardhja e vet, „*si të ishte një shpirt etruskësh, / i një të vdekuri, të cilin e mori një hapësirë, / por me figurë prehëse si kapak*". Etruskët vendosnin kufomën ose hirin e të vdekurve të vet në një sarkofag, në kapakun e të cilit i vdekuri paraqitej si figurë që prehej. Shpirti që e le të vdekurin, ka kështu — ngjashmërisht me zogun — një prejardhje të dyfishtë: brendësinë e hapësirës së sarkofagut dhe jashtësinë e skulpturës së gurtë. Por krahasimi arrin njësinë fatlume të të dy gjymtyrëve të veta, të zogut dhe të shpirtit të të vdekurit, aq më shumë kur të mendojmë që në besimin e etruskëve shpirti e linte të vdekurin në trajtë të një zogu. Sigurisht se Rilke nuk mbështetet në këtë, ai mbase nuk e merr si mbështetje. Pikë-

nisje e tij nuk është shpirti i të vdekurit, veçse zogu. Por kështu gërshetohen të dy proceset mendimore dhe ngrihen në një gjendje pezull, e cila i përshtatet tërë metaforikës poetike, si të themi: besimi i etruskëve, se shpirti e lënka të vdekurin si një zog, dhe krahasimi i elegjisë, se zogu i ditka pothuaj të dyjat nga prejardhja e vet, si të ishte një shpirt i etruskëve.

Këtë njohuri të dyfishtë, këtë vendlindje të dyfishtë e sheh poeti të pasqyruar në gjysmësigurinë e zogut. Hapësira, në të cilën fluturon ai, është për zogun jo më krejt prehëri, i cili ishte ende i mushkonjës. Kërcimit të saj të lumtur i vihet kundruall fluturimi i mësuar, prandaj jo plotësisht i sigurt, i zogut. Kjo dyshtyllësi ngrihet akoma më shumë tek lakuriqi, të cilit i janë kushtuar vargjet pasuese, që shpien matanë tek njeriu. *„E sa e turbulluar është ajo, së cilës i duhet të fluturojë / dhe rrjedh nga një gji. Si i trembur nga / vetvetja, nëpërdridhet ajri, si kur bëhet / një plasë nëpër filxhan. Kështu lakuriqi i natës lë / gjurmë nëpër porcelanin e mbrëmjes."* Lakuriqi rrjedh nga një prehër, kështu që bota, nga e cila del ai, është për të vetëm një vendlindje e dytë, pa konfidencën ndijimore, për të cilën flet Rilke në pjesën e letrës mbi zogun. Megjithëkëtë i duhet lakuriqit, gjë që te insekti dhe te zogu paraqet si të themi përshtypjen e lëndëzuar të kësaj konfidence ndijimore: atij i duhet patjetër të fluturojë. Turbullimin e tij nga kjo kontradiktë në sfondin e pranisë së tij e njeh Rilke në hopet e fluturimit të tij. Në mënyrë mbresëlënëse përshkruan këtë kundërthënie metafora dhe e bën atë simbol të hendekut ndërmjet hapësirës së brendshme dhe hapësirës kozmike, të cilën lakuriqi e njeh si të parën në radhën e kafshëve.

Nga ai vështrimi i poetit kthehet përmbylltësisht kah njeriu: *„Ndërsa ne: spektatorë, gjithmonë, kudo, / të kthyer pas të gjithave dhe kurrë jashtë! / Kjo gjë na mbush ne. Ne e vemë në rregull. Ajo shkatërrohet. / Ne e vemë përsëri në rregull dhe shkatërrohemi vetë."* Një herë të tretë thuhet raporti i njeriut me krijimin dhe me hapësirën e pranisë së vet, me jashtësinë, me gjuhën hapësinore të elegjive. Sytë janë vënë si kurth rreth krijesës, rreth daljes së saj të lirë — thuhet në vargjet hyrëse. Pastaj, në mbarim të pjesës së parë: „Të kthyer gjithmonë kah krijimi, vetëm tek ai shohim ne pasqyrimin e

hapësirës së lirë, të errësuar nga ne." Dhe tash si përmbyllje, e kundërta e fatit të pranisë së njeriut paraqitet edhe një herë, para së gjithash konkretisht lidhur me vargjet rreth qenieve, të cilat fluturojnë në hapësirë. Njeriu, i cili nuk ka kurrfarë konfidence ndijimore ndaj hapësirës kozmike, sepse i tëri rrjedh nga një e brendshme, rri kundruall hapësirës kozmike si kundruall një diçkaje të huaj, një spektator, i cili nuk mundi për ta ngritur veten në të. Kështu nuk arrin kurrë në jashtësinë, në hapësirën e kulluar, për këtë flet strofa e parë. Gjithësia është për njeriun një e huaj, e cila e mbush atë, para pafundësisë të së cilës është i pafuqishëm ai. Sado që ai përpiqet për të vënë rregull në plotësinë e saj, ajo zbërthehet sërish, sepse rregulli, të cilin e prodhon arsyeja shpjeguese, nuk është rendi i brendshëm i botës. Dhe në këtë përpjekje kurrë të suksesshme konsumohet jeta e njeriut.

Nga kjo shpërthen e qarta përmbyllëse, toni i përmbajtur i së cilës na bën të kuptojmë se përse Rilke e quante „elegji të qetë": „*Kush na ka bërë pra kështu që ne, / çfarëdo që të bëjmë, kemi qëndrimin e atij, / i cili merr rrugë? Si ai në / kodrën e fundit, e cila ia tregon atij edhe / një herë tërë luginën e vet, kthehet, ndalet, rri —, / kështu jetojmë ne dhe ndahemi përgjithmonë.*" Vargjet kthejnë prapa në fillimin e elegjisë, i cili fliste për fëmijën, të cilin e vërtitin të rriturit. Vetëm tash, në fund të rrugës së njohjes, kupton ajo tërë largvajtësinë e kësaj. Që i rrituri kthen fëmijën, është përgjithësisht e mundshme, sepse prania e njeriut konsiston në të qenët i kthyeshëm. Shtytës i kësaj duhet të jetë një pushtet transcendent. Por tek çështja e tij tregohet më së qarti mungesa e zotit në botën e Elegjive Duinase. Vetëm në kontekstin e pasqyrimeve të njeriut përmendet ai, kështu thotë Elegjia e Tetë, kafsha e lirë paskësh „para vetes zotin". Si trajtë që e tejkalon njeriun, si transcendencë në kuptimin e vërtetë të fjalës, duket në elegjitë engjulli. Por këtu, ku bëhet pyetje për krijuesin e kushteve të të qenit të njeriut, pyetja duhet të mbesë pa përgjigje. Është pjesa e vjershërimit elegjiak, në të cilën zoti duket si i paemëruar, jo i njohur, si deus ignotus.

Vargjet përmbyllëse i përshtaten situatës të së kundërqenit edhe një të fundit. Njeriun e karakterizon qëndrimi i „një

që vazhdon". E kundërta është e kundërta e ndarjes. Është humnera, e cila njeriun, i cili jeton në përkohshmërinë, e ndan nga krijimi jashtëkohor. Asaj ai i rri përballë gjithmonë si një që niset, si udhëtari, i cili i lë lamtumirë vendlindjes së vet. Në vjershërimin elegjiak e qara për ndarjen, për lamtumirën e dashnoreve, zë një vend të shquar sa në letërsinë greke, aq në letërsinë gjermane. Elegjia e Tetë përcakton tash vetë situatën e ndarjes në gjëllimin e njeriut. Kështu ajo i paraprin një hapi mendimor, i cili u bë hapi mendimor themelor në filozofinë ekzistenciale bashkëkohore. Sepse në Elegjinë e Tetë nuk vajtohet më ndarja nga një njeri i veçantë, jo më një ndarje e veçantë në të qenit, veçse vetë të qenit si ndarje.

*Peter Szondi*

## PËRMBAJTJA

